*Në emër të Allahut, Mëshiruesit, të Gjithëmëshirshmit!*

## Disa këshilla agjëruesve

Të dashur vëllëzër musliman dhe të nderuara motra muslimane. Eselemu alejkum ue rrahmetullahi ue bereketuhu.
Që në fillim dëshirojmë t'ua urojmë ardhjen e muajit të bekuar të Ramazanit.
Të dashurit tonë, le të jetë i bekuar për ne dhe për ju inshallah ky muaj, dhe lusim Zotin e Mëshirshëm që juve dhe neve të na i fal gjunahet (mëkatet) dhe të na shpëtojë prej zjarrit të xhehenemit.
Na jep kënaqësi të veçantë që me rastin e ardhjes së Ramazanit mundemi që t'ua dhurojmë këtë dhuratë modeste me anë të së cilës neve dhe juve dëshirojmë t'ua përkujtojmë dhe të ju këshillojmë duke punuar me fjalët e të Madhëruarit: "Ndihmohuni mes vete me të mira dhe të mbara, e mosni në mëkate dhe armiqësi. Kini dro dënimit të Allahut, se me të vërtetë Allahu është ndëshkues i fortë." (El-Maide:2)

## Të mirat e Ramazanit

Ato janë të shumta. Disa prej këtyre të mirave janë:
Ai është muaji më i mirë, se ai është muaji i Kur'anit Famëlartë, në të ka filluar zbritja e shpalljes. Thotë Allahu i Madhëruar: "Muaji i Ramazanit që në të (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra)" (Al-Bekare:185)
Ai është muaji i agjërimit të cilin Allahu i Madhëruar e ka bërë njërin nga shtyllat themelore Islame.
Ai është muaji i të liruarit nga zjarri i xhehennemit.
Ai është muaji i durimit.
Ai është muaji i xhihadit, të mirës, bereqetit dhe çdo lloj mirësie. Fillimi i këtij muaji është mëshirë, mesi i tij është falje, e fundi i tij është të liruarit nga zjarri i xhehennemit.
Kur të fillojë nata e parë e Ramazanit, hapen dyert e xhenetit dhe mbyllen dyert e xhehennemit, e në pranga lidhen shejtanët e mëdhenjë dhe çdo natë thërret thirrësi nga qielli: "O ti i cili punon punë të mira, shtoji ato dhe ti që punon punë të këqija ndalohu nga ato." Në të është poashtu nata e madhëruar, Lejletu-kadr, për të cilën thotë Allahu i Madhëruar: "E ç'të bëri ty të dijsh se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj." (El-Kadr:2-3)
Këto janë ca vlera dhe specifika të Ramazanit të cilat Allahu i Mëshirshëm nga mëshira e Vet për ne na i ka dhënë, në mënyrë që ta shtojmë shkallën e nënshtrimit tonë kundrejt Tij dhe në këtë mënyrë të përfitojmë të mira të shumta në këtë botë dhe në botën tjetër.

## Dobitë e Agjërimit

Agjërimi në vete përmban dobi të shumta. Allahu i Lartësuar e ka urdhëruar dhe në të ka caktuar njerëzve urtësira të mëdha dhe dobi të shumtë në ekzistencën e tyre fizike dhe shpirtërore.
Nga dobitë e shumta të agjërimit janë:

1. Të rriturit e sevapeve të shumta, të cilat nuk kanë kufij të caktuar. Thotë Profeti (Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të): 'Çdo punë që punon njeriu i takon atij dhe për atë punë shpërblimi është prej 100 deri 700 herë i rritur, e Allahu i Lartësuar ka thënë: ‘Përvec agjërimit, ai Mua më takon dhe Unë për të shpërblej posaqësisht. Ai i len epshet dhe ushqimet e veta për hir Timin. Agjëruesi i ka dy gëzime: me rastin e iftarit dhe me rastin e takimit me Zotin e vet. Era e gojës e agjëruesit tek Allahu i Madhëruar është më e mirë dhe më e kënaqshme se era e miskut' (Buhari, Muslim)

2. ‘Agjërimi është mburojë me ndihmën e së cilit besimtari mbrohet prej zjarrit të xhehennemit sikur që i përdorni antiplumbët në luftë’ (Ahmedi, Ibn Huzejme)

3. Ai është shkak i hyrjes në xhenet në dyer të posaçme të cilat quhen 'Er-Rejan'
Thotë i Dërguari i Allahut (Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të): 'Vërtet në xhenet ka dyer të cilat quhen Er-Rejan. Në ditën e Gjykimit nëpër to do të hyjnë vetëm agjëruesit dhe askush tjetër, pos tyre nuk do të mund të hyjë nëpër këto dyer' (Buhari, Muslim)
Lusim Allahun që edhe ne të jemi prej tyre.

4. Agjërimi është prej shkaqeve të pranimit të lutjes sikur që këtë e ka theksuar Profeti (Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të): 'Vërtet agjëruesit me rastin e iftarit nuk i refuzohet lutja e tij' (Ibn Maxhe, Hakim)

5. Agjërimi është një kurs dhe një shkollë e madhe me anë të së cilës besimtari e pastron shpirtin e vet, i përmirëson vlerat e veta morale dhe fisnikërohet me veti fisnike sikur durimi, butësia, vendosëshmëria, entuzizmi, vetëkontrolli, rendi, sinqeriteti dhe besueshmëria.

6. Agjërimi tek njeriu në anën tjetër e zhvillon ndjenjën e mëshirës, butësisë, aftësisë, vëllazërisë, solidaritetit dhe ndihmës së ndërsjelltë të cilat në mënyrë më të mirë i lidhin muslimanët.

Këto janë disa prej të mirave të agjërimit, të cilat Allahu i Lartësuar na i ka dhënë në këtë muaj të bekuar, ndaj e falenderojmë Allahun me gjithë zemër që e kemi përjetuar këtë muaj të bekuar. E falenderojmë Atë duke bërë punë të mira për arsye se njeriu nuk e di kur e përjeton atë, a do të agjërojë apo jo. E nëse agjëron këtë nuk e di a do ta përjetojë Ramazanin e ardhshëm.
Ramazani është një rast i madh i cili nuk guxon të lëshohet.
Thotë i Lartësuari: "Secili njeri do të shijojë vdekjen" (Ali Imran:185)
Po ashtu thotë Allahu: "Nuk e di kush pos Tij se çka do t'i ndodhë (çka do të punojnë) nesër dhe askush nuk e di pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdes." (Llukman:34)

Çdo njeri prej nesh duhet të jetë i vetëdishëm se vdekja mund ta gjejë atë para se të arrin Ramazanin e ardhshëm. Atëhere pse të lëshohet ky rast i madh, i cili ndoshta nuk do të jetë asnjëherë? I Dërguari i Allahut (Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) ka thënë: 'Kush e agjëron Ramazanin me bindje të fortë (iman) dhe shpërblimin e pret prej Allahut, i falen mëkatet e mëparshme' (Buhari, Muslim)
Ky është rast i mirë dhe mundësi e madhe për pendim, shpirtërimin e ndjenjave tona, përmirësimin tonë në fenë tonë të lartësuar dhe kontinuitetit në kryrjen e urdhërave të Allahut të Madhërishëm. Prandaj ta zbukurojmë dhe përmirësojmë ibadetin tonë dhe sa më bukur dhe më mirë ta presim musafirin tonë të dashur dhe të bekuar.

### Si të pritet Ramazani?

Çdo musliman i devotshëm duhet që Ramazanin ta pres në këtë mënyrë:
Duhet t'i lutet të Mashërishmit që ta bëjë që agjërimi i tij të përjetohet sinqerisht, që adhurimi në të, të jetë mënyrë dhe mjet i vazhdimsisë sonë në fenë e Allahu.
Me shpirt të qetë dhe të kënaqur, duke u munduar që të bëjmë sa më shumë vepra të mira dhe të garojmë ndërmjet vete në arritjen e sevapeve dhe të larguarit nga gjërat e ndaluara që në këtë mënyrë ta arrijmë kënaqësinë e Allahut dhe shkallët e larta të xhenetit.
Duke i qortuar shpirtërat tonë për atë që e kemi lëshuar prej adhurimeve dhe nënshtrimit ndaj Allahut dhe duke bërë pendim të plotë, adhurim të sinqertë nga të gjitha llojet e mëkateve të cilat janë për njeriun sikur helm vdejkeprurës i cili përhapet në shpirtin e robit ndaj e zvogëlon dritën e imanit të tij, ia bën zemrën e ashpër dhe ia largon turpin. Ai mëkat, nëse nuk pendohet për të mund ta çojë në xhehennem. Zoti na ruajtë prej tij. Pra, të nxitojmë për pendim para se të na kalojë koha.
Poashtu, patjetër duhet përgaditur program praktik dhe rend të aktiviteteve ditore gjatë kētijë muaji të bekuar, në mënyrë sa më adekuate ta shfrytëzojmë kohën e tij të shtrenjtë.

### Kujdes në rrezikun e ngrënjes gjatë Ramazanit pa ndonjë shkas të arsyeshëm

Thotë Profeti (Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të): 'Kush nuk e agjëron një ditë të Ramazanit pa ndonjë shkak të arsyeshëm ose sëmundje, nuk do ta kompenzojë atë edhe nëse tërë jetën e vetë agjëron.' (Ebu Davudi, Tirmidhi, Ibn Maxhe)
Hafidh edh-dhehebi thotë: Tek mu'mini (besimtari) është rregull e përgjithëshme e pranuar se ai i cili nuk e agjëron Ramazanin pa ndonjë shkak të pranuar nga ana e sheriatit, se ai është më i keq se personi i cili bën amoralitet apo një alkoolist kronik, aq sa edhe dyshohet në Islamin e tij.
E lusim Allahun e Mëshirshëm me Emrat e Tij të bekuar që ta ngjallë në zemrat tona besimin, të na udhëzojë në rrugë të drejtë, të na forcojë në fenë tonë, të na ndihmojë në kryerjen e punëve të mira dhe të na largojë nga punët e këqija dhe të na bëjë prej atyre që e agjëron këtë muaj të besuar atë si obligim dhe duke shpresuar në shpërblimin e Zotit tonë të Madhëruar.

rik@muslim.com

*Pasi të lexoni këtë broshurë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njëjtën. Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete kur'anore, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toalet si dhe në vende të ngjashme.*

Boton:
*Asociacioni*
**Rinia Islame e Kosovës**
Prishtinë




Shtypi shtypshkronja:
**Grafing**
044/500 561
graf_ing@yahoo.com

